bulevardi: Gjergj Fishta, (ish npv nr.2)
tel: 068 20 16 616
info@uet.edu.al
www.uet.edu.al

Universiteti Europian i Tiranës

**KODI: A.IV.3.1// ESE**

**UNIVERSITETI EUROPIAN I TIRANËS**
**FAKULTETI: Ekomonik**
**PROGRAMI I STUDIMIT: MP/Menaxhim Biznesi**
**LËNDA: Metodat kërkimi të avancuara**
**PEDAGOGU: Dr. Inis Shkreli**
**VITI AKADEMIK: 2015-2016**

# EMIGRACIONI, BANKAT DHE EKONOMIA SHQIPTARE

- ESE -

**Punoi: BLERINA NDREU**

TIRANË, JANAR - 2016

bulevardi: Gjergj Fishta, (ish npv nr.2)
tel: 068 20 16 616
info@uet.edu.al
www.uet.edu.al

Universiteti Europian i Tiranës

**Abstrakt**

***"Për një jetë më të mirë"...***

Kjo është fraza që ka shoqëruar çdo shqiptar për vite me radhë.

Në këtë studim jam përpjekur te sjell një panoramë te asaj që zanafillën e ka qysh prej viteve '90 dhe vazhdon edhe në ditëte e sotme, ***"Emigrimi", fenomeni q***ë solli ndryshime të mëdha në vendin tonë, si në aspektin ekonomik, politik dhe social.

Po cfarë është emigrimi, cilat janë të mirat dhe të këqijat që pati ky fenomen? A mund ta klasifikojme si një ndër plagët më të mëdha të shoqërisë shqiptare apo parë në një këndvështrim tjetër mund ta klasifikojmë edhe si një ndër plagët më të nevojshme, duke pasur parasysh kufijtë e prapambetur kulturorë dhe socialë të vendit tonë?

Studimi mbi këtë temë, sigurisht që nuk është i thjeshtë, sidoqoftë të gjithë e ndjejmë si detyrim të shpalosim dhe hulumtojmë mbi ato çka kanë ndodhur përgjatë ketij tranzicioni që vazhdon të sjellë ndryshime të mëdha si në botën ekonomike ashtu edhe atë sociale.

***Fjalë kyçe:*** *Shqipëri, emigrim, demokraci pasoja, fenomen, dekada, realitet, politika, ekonomi.*

- **Hyrje**

Pas viteve '90, përbërësi kryesor që përcakton regjimin demokratik u bë ***emigrimi***.
Fenomeni i emigracionit është një dukuri e krijuar prej disa rrethanash të natyrës ekonomike, sociale, psikologjike, kulturore dhe që njëkohësisht shoqërohet me një mori gjurmësh e ndikimesh që emigranti lë apo fiton, si në vendin pritës, ashtu edhe në vendin e origjinës.

Shqipëria ka pasur një fenomen masiv emigrimi nga fillimi i viteve '90. Ky aspekt i rëndësishem i regjimit demokratik ishte pothuajse i pa njohur para viteve '90, kur shoqëria shqiptare ishte një shoqëri e mbyllur.

Emigracioni në kohët moderne dhe, sidomos ai i pas viteve `90-të, shfaq një varg tiparesh e ndikimesh, të cilat në kushtet e sotme, është e mundshme që edhe të shqyrtohen e hulumtohen nga rrafshe të ndryshme studimore.
Studimi i tyre prezanton gjendjen, në tërë spektrin e problematikave, por krijon mundësi sidomos për dhënien e rekomandimeve, të cilat janë mjaft të nevojshme për strukturat vendimmarrëse.

Emigracioni është një nga arsyet kryesore të uljes së numrit të popullsisë në Shqipëri në periudhën midis 2001 dhe 2011.
Duke pasur parasysh se shqiptarët vendbanues nuk regjistrohen sistematikisht kur largohen nga vendi dhe, duke qenë se ka pak stimuj që ata të regjistrojnë largimin te autoritetet vendore, nuk ka matje të besueshme të numrit të individëve që janë larguar nga Shqipëria.
Sidoqoftë, është e mundur që të përdoren metoda të tërthorta për kryerjen e një vlerësimi të numrit të individëve që kanë emigruar në periudhën 2001-2011.

**Zhvillim**

1. **Emigracioni, pasojat**

Te gjithë ne që jetojmë në Shqipëri jemi dëshmitarë të lëvizjeve të mëdha demo-grafike dhe flukseve migratore në vend pas viteve 90-të. Nga një ndalim total i lëvizjes së lirë, ku çdo gjë kontrollohej nga shteti, u kalua në një shpërngulje masive të popullsisë që jetonte në fshat pranë qendrave të mëdha urbane.

***Kjo zhvendosje pati një kosto të madhe për shoqërinë shqiptare dhe u shoqërua nga probleme, konflikte dhe ngjarje të pandodhura dhe të paparashikuara më parë.***

Problemi më akut që edhe sot e kësaj dite nuk po gjen një zgjidhje optimale është ***çështja e pronës***. U zaptuan toka që u përkisnin pronarëve të ligjshëm, u vetëshpallën pronarë të ligjshëm shpesh njerëz që ua shitën tokat të ardhurve, u ngritën lagje të tëra në periferi të qyteteve pa infrastrukturën e nevojshme dhe pa zbatuar ligjet e urbanistikës, çka solli një kaos të vërtetë në çdo pikëpamje. Konfliktet për çështjen e pronës jo rrallë përfunduan në gjakderdhje, madje edhe brenda familjes. Këto dhe shumë çështje të tjera e kanë koklavitur realitetin shqiptar shpesh aq shumë, sa njerëzit e shohin si të pashpresë daljen nga kaosi dhe ndërtimin e një jete ku forca e ligjit do të mbizotërojë mbi çdo gjë tjetër dhe ku veprimi i çastit do t'ia lerë vendin zgjidhjeve të studjuara në bazë të strategjive të qarta të zhvillimit.

***Skemat financiare "piramidale"*** kishin lulëzuar në Shqipëri si një alternativë e sektorit të pazhvilluar bankar. Ato e patën pikun e tyre në vitin 1996, kohë në të cilën përqindja e interesit të ofruar kishte kapur shifrën jologjike 15-100% për depozita tre mujore142.

Pjesa më e madhe e shqiptarëve kishte investuar kursimet në këto skema financiare, kursime këto që në pjesën më dërrmuese vinin nga dërgesat e emigrantëve. Nuk mungonin edhe rastet e atyre që kishin shitur banesat për të investuar në këto skema piramidale. Ishte e natyrshme që këto skema do të thërrmoheshin brenda një kohe relativisht të shkurtër, gjë që për shoqërinë dhe ekonominë e brishtë shqiptare pati pasoja fatale. Si shkak i pasojave të gjeneruara nga kriza e kolapsit të këtyre skemave financiare, shteti dhe shoqëria shqiptare rrezikoi të shkonte drejt një lufte civile. Qarkullojnë shumë rryma mendimi, shpesh herë edhe kontradiktore mes tyre, përsa i përket origjinës dhe shkakut të shfaqjes së këtyre skemave financiare mashtruese në Shqipëri

Sipas regjistrimit të popullsisë kryer nga INSTAT, në vitin 2001 popullsia shqiptare është 3,07 milion banorë dhe, nëse nuk do të kishte migracion, kjo shifër do të ishte 3,78 milion. Diferenca ndërmjet këtyre dy shifrave është numri i përafërt i emigrantëve, pra 710 000 persona nga të cilët 390 000 meshkuj dhe 320 000 femra.

Emigrantët shqiptarë, në përzgjedhjen racionale të vendeve të drejtimit kanë bashkëvepruar me ndërgjegje apo jo me disa faktorë. Ato do të ishin: afërsitë gjeografike, kulturore dhe gjuhësore, mbështetur edhe nga mundësitë e qasjes ligjore në këto vende. Në kujtesën kolektive të shqiptarëve, në emigrimin në vende drejtime të largëta, tradicionale, SHBA. Kanada, Australi, Argjentinë, Zelandë e Re, nga ku u rikthyen shumë pak shqiptarë, dukuria e "mërgimit" në kujtesën popullore, e sintetizuar me brengën dhe mallin bënë që shqiptarët të priren drejt emigrimit në vende të afërta apo fqinje. Sidoqoftë, volitë e vonshme për të gjetur punësim më të mirë, status ligjor dhe kushte socio-kulturore për vete dhe fëmijët i shtynë shqiptarët edhe më larg se këto vende.
Greqia, Italia dhe vendet e Evropës Perëndimore ishin ato kryesore të drejtimit, në harkun kohor 1992-96. Një parapëlqim më i hershëm për vende si Gjermania, Zvicra dhe vende të tjerë të Evropës Perëndimore u davarit dora-dorës, si shkak i politikave emigruese të tyre, gjithnjë dhe më shtrënguese. Pas vitit 1995, morën një rëndësi në mendjet e shqiptarëve vendet tradicionale të drejtimit, veçanërisht SHBA-ja dhe Kanadaja.

- **Vështrim historio-statistikor mbi emigracionin në Shqipëri**

Emigracioni masiv që karakterizon periudhën post-komuniste filloi në korrik të vitit 1990, kur mbi 5 mijë persona hynë në ambasadat e Italisë, Gjermanisë dhe Francës për t'u larguar nga vendi.

- Në fund të vitit 1990, mbi 20 mijë shtetas shqiptarë u larguan nga vendi në rrugë tokësore për në Greqi ku kërkuan azil politik.
- Në mars të vitit 1991, një numër i madh shtetasish shqiptarë hynë në portin e Durrësit, më i madhi në vend. Pasi morën kontrollin e disa anijeve të flotës detare tregtare, i drejtuan ato për të zbarkuar në portet e Italisë Jugore. E njëjta situatë u përsërit pak muaj më vonë, në gusht, kur rreth 18 mijë vetë, pasi morën nën kontroll disa anije, zbarkuan në brigjet e Italisë. Emigracioni i paligjshëm u rrit ndjeshëm gjatë viteve të mëvonshme.
- Emigracioni pësoi një ulje gjatë viteve 1992-1996. Arsyeja ishte atribut i përmirësimit të stabilitetit politik dhe situatës social-ekonomike. Në fund të vitit 1996 numri i shtetasve shqiptarë që jetonin jashtë vendit arriti në 350 mijë vetë. Fluksi i emigracionit u bë më masiv në vitin 1997, si pasojë e rënies së skemave piramidale dhe kaosit politik që shoqëroi këtë ngjarje.

- Vala e parë emigruese: Periudha 1991-1992 ishte pasojë e një mjedisi destabilizues politik, social dhe ekonomik;
- Periudha 1992-1996 relativisht quhej e karakterizuar nga stabiliteti politik dhe progresi socio-ekonomik;
- Periudha dhjetor 1996 - prill 1997 ishte vala e tretë emigruese. (falimentimi i skemave piramidale);
- Periudha 1998-2002 dhe në vazhdim, Qeveritë shqiptare zbatuan dhe po zbatojnë një Program Kombëtar të Stabilizimit.

**Emigrimi më tepër pozitiv apo negativ?**

- Emigrimi drejt një jete më të mirë ka të mirat dhe të këqiat e veta, pra gjërat duhet të shihen në prizma të ndryshme. Emigracioni është një shqetësim i madh për Shqipërinë për shkak se rreth 20% e popullsisë është larguar nga vendi gjatë më shumë se një dekade, duke e bërë Shqipërinë një nga vendet me nivelin më të lartë të flukseve të emigracionit në botë.
- Parë në këndvështrimin intelektual, emigrimi ka sjellë varfërimin e "trurit të vendit". Dihet që një pjesë e madhe e atyre që emigruan ishin edhe intelektualët, profesionistët e fushave të ndryshme, shumë shpejt gjetën vend në tregun e punës, në vendet ku ata zgjodhën të emigrojnë.
- Në periudhën e tranzicionit, që nga viti 1990, nga regjimi totalitar drejt demokracisë, Shqipëria ka përjetuar një ecuri emigratore me shumë kthesa dhe ndryshime. Sidoqoftë, në përmbledhje na është dashur të ndeshemi me disa probleme madhore, që meritojnë shikim të veçantë:

**Cilat janë pasojat negative të emigracionit?**

Fenomeni kontrabandë dhe trafikimi i qenieve njerëzore, dërgesat e emigrantëve, rikthimi me dëshirë i shtetasve shqiptarë emigrantë, lëvizjet e ligjshme dhe të paautorizuara për arsye ekonomike, ishte një ndër plagët më të mprehta që vendi ynë përjetoi gjatë periudhës së fillim emigrimit. Por jo vetëm, ky fenomen vazhdon edhe në ditët e sotme.

Sigurisht që kjo periudhë tranzicioni solli edhe pasoja ekonomike dhe sociale. Kështu, popullsia është duke u ulur: rritja e saj natyrore në 2001 ishte 12/1,000 dhe niveli i lindshmërisë 18/1,000, krahasuar me 19.6/1,000 dhe 25.2/1,000 në 1990.

**Cilat janë pasojat pozitive të emigracionit?**

- Krahas pasojave negative, dihet që emigracioni si fenomen pati edhe pasoja pozitive, solli një erë të re në ekonominë dhe zhvillimin e Shqipërise, kjo, jo vetëm ne investimin me vlerë monetare nga emigrantët.

Lidhja me botën e përparuar solli një frymë të re, ne kulturën e ndertimeve, infrastrukturë, themelimin e bizneseve, dhe deri tek formimi i sofistikuar i tyre.

***Në botën perëndimore, pasuria më e madhe është kultura.***

Më poshtë tabela me indikacione të ndryshme:
Burimi INSTAT

Emigrantët: mosha dhe gjinia




Diferencat gjinore në zhdukje...




Të dhëna nga OECD

# Dërgesat në para nga jashtë




# Ndikimi: si shpenzohen dërgesat




3% e emigrantëve që jetojnë jashtë – dërgesa për përdorim vetjak

**LSMS 2012**

bulevardi: Gjergj Fishta, (ish npv nr.2)
tel: 068 20 16 616
info@uet.edu.al
www.uet.edu.al



## 2. Bankat dhe ekonomia shqiptare

***Sistemi financiar thuhet dhe pranohet se është lubrifikanti i ekonomisë së tregut.[1]***

Me fillimin e viteve ‘90, ndërrimi i sistemit politik në Shqipëri solli ndryshime thelbësore edhe për sistemin bankar. Tiparet kryesore të këtij ndryshimi ishin: ndarja e funksioneve të bankës qendrore nga funksionet e bankave të nivelit të dytë (bankat tregtare), rritja e numrit të bankave, shtrirja e veprimtarisë së tyre të kreditit në disa degë të ekonomisë shqiptare, si dhe hyrja e kapitalit të huaj në tregun bankar.
Në cilësinë e autoritetit monetar e mbikëqyrës të vendit, Banka e Shqipërisë, e cila u krijua me miratimin e ligjit nr. 7559 “Për Bankën e Shqipërisë”, datë 22 prill 1992, gëzon funksione të mirëfillta të një banke qendrore klasike, me objektivin kryesor që të garantojë arritjen dhe ruajtjen e stabilitetit të çmimeve dhe eficiencën e sistemit financiar.

Pas viteve 1990 roli i bankës në tregun financiar është shumëdimensional, si rezultat i funksioneve që i kryen banka në kuadër të ekonomisë kombëtare. Roli i bankës është mjaft i madh, sepse me anë të kredisë bëhet i mundshëm zgjerimi i kapaciteteve në ekonomi dhe rritja e prodhimit, tejkalimi i vështirësive të kërkesave të përkohshme për mjete qarkulluese, shpejtësia dhe kontinuiteti i prodhimit, si dhe rritja e qëllimeve shoqërore-ekonomike të zhvillimit ekonomik.

Shqipëria hyri në rrugën e transformimit të ekonomisë nga një ekonomi e planifikuar e tipit lindor në ekonomi tregu të tipit perëndimor duke zbatuar të njëjtën skemë që ndoqën edhe vendet e tjera të Lindjes. Kjo skemë synonte fillimisht stabilizimin e ekonomisë nëpërmjet politikave monetare dhe buxhetore dhe, njëkohësisht me këto masa, të zbatoheshin edhe masat që synonin kryerjen e reformave strukturore. Politika e stabilizimit dhe reformat strukturore përbëjnë një bashkësi të pandarë. Në paketën e masave të hartuara për 210 transformimin e ekonomisë së Shqipërisë në ekonomi tregu është mbajtur parasysh edhe fakti që, gjatë 45 vjetëve të regjimit komunist, Shqipëria ka qenë vendi që adoptoi politikat më ekstreme të dominimit të shtetit në ekonomi lidhur me të drejtat mbi pronën dhe ushtrimin e planifikimit të centralizuar. Politikat financiare i përgjigjeshin në mënyrë pasive realizimit të detyrave të planit, i cili ishte ligj, dhe një sistem kompleks i këmbimit dhe i tregtisë synonte ta izolonte ekonominë nga ndryshimet e çmimeve në tregun botëror. Reformat e kufizuara në vitet '85-90, jo vetëm acaruan vështirësitë ekonomike,por, për herë të parë, ballafaquan Shqipërinë me tregues të panjohur më parë. Në vitin 1990, u shfaq deficiti buxhetor, i cili zinte 15 për qind të prodhimit të brendshëm bruto (PBB) të kësaj periudhe. Duke filluar nga viti 1990, krizat u shpalosën me shpejtësi duke përkuar me shkatërrimin e regjimit të vjetër dhe me kalimin në sistemin e ekonomisë së tregut. Ekonomia u zhyt në kolaps, inflacioni u karakterizua nga ritme galopante dhe borxhi i jashtëm u

[1] Leksioni i Guvernatorit te Bankes se Shqiperise, prof.dr.Shkelqim Cani_Korçe, 02.04.2004
https://www.bankofalbania.org/web/pub/cani_leksion_sistbankar_korce_mars2004_948_1.pdf

thellua më tej. Sektori që u godit më shumë ishte industria, prodhimi i së cilës ra mbi 40 për qind gjatë vitit 1991, ndërkohë që mjaft degë të saj u mbyllën plotësisht. Si rezultat i prishjes spontane të ish-kooperativave bujqësore dhe i shkatërrimit të sistemit të shpërndarjes, prodhimi bujqësor ra në mënyrë të ndjeshme. Me rënien drastike të prodhimit, deficiti buxhetor u thellua (në rreth 45-50 për qind të PBB-së gjatë vitit 1991) për shkak të shkatërrimit të bazës së të ardhurave të buxhetit, që siguroheshin nga derdhjet në buxhet prej ndërmarrjeve shtetërore. Deficiti buxhetor u mbulua nëpërmjet financimit monetar gjë që çoi në norma inflacioni deri në 10-15 për qind në muaj, në dollarizimin e ekonomisë dhe në shterimin e rezervave valutore. Në këto kushte, Qeveria e dalë nga zgjedhjet e marsit të vitit 1992 përpunoi programin ekonomik që synonte transformimin e ekonomisë në një ekonomi që do të funksionojë në bazën e ligjeve të ekonomisë së tregut.

Përpara vitit 1991, partia komuniste në pushtet e drejtonte ekonominë e vendit me anë të një serie planesh Pesë Vjeçare. Të gjitha mjetet e prodhimit kontrolloheshin nga shteti, bujqësia ishte kolektivizuar plotësisht dhe industria u bë pronë popullore dhe sipërmarrja private u ndalua rreptësisht. Përvec kësaj, kushtetuta e Republikës Socialiste të Shqipëerisë e ndalonte qeverinë te kerkonte ndihma nga jashtë, të pranonte borxhe apo të lejonte investime të huaja. Deshtimi i kësaj ekonomie të kontrolluar e ka shtyrë qeverinë të decentralizojë procesin e vendimmarrjës ekonomike. Ndalimi i tregëtisë private është shfuqizuar, qeveria tashmë pranon borxhe dhe kredi të huaja dhe perpiqet të krijoje vende të reja pune me anë të bashkepunimeve me partneret nga jashtë. Këto masa kanë për qellim rritjen e industrive të lehta, prodhimet ushqimore dhe bujqesore. Progresi i viteve të fundit është i dukshëm dhe tregu tani permban të gjithë artikujt ushqimorë të cilet në të kaluaren mungonin shpesh. Shqipëria ka nevojë për më shumë punonjës të specializuar dhe rikthimin në vend tëstudentëve të rinj, të arsimuar në Perendim dhe të mbrujtur me një kulturë me të plotë dhe me më shumë ekspertizë se moshatarët e tyre brenda vendit.

Vendi ynë renditet si një ndër vendet me resurse dhe mundësi zhvillimi nga më të mirat.
Ndër to mund të përmendim

- Pasuritë natyrore
- Industri
- Bujqësi
- Tregëti
- Transport

Ekonomia jonë aktualisht përjeton rritme relativisht të larta rritjeje. Si ekonomi e re tregu, ajo është duke kaluar nga faza e lindjes në fazën e rritjes. Bashkë me karakteristikat dhe vështirësitë e fazës në të cilën ndodhet, ekonomia jonë mbart me vete edhe potenciale ende të pashfrytëzuara zhvillimi. Sistemi financiar është, pa as më të voglin dyshim, katalizatori apo më saktë, laboratori ku zhvillimet ekonomike marrin formën dhe trajtën e duhur. Nuk mund të teprohet dhe të identifikohet ekonomia me sistemin financiar të një vendi. Por, nuk mund të neglizhohet dhe

as të pakësohet roli i pazëvendësueshëm i sistemit financiar në zhvillimin dhe begatinë ekonomike të një ekonomie kombëtare

**Përfundime:**

Në përfundim, emigrimi ishte një nga plagët e domosdoshme që përjetoi vendi ynë gjatë viteve të tranzicionit dhe jo vetëm.
Në këto vite tranzicioni politik, që e kthyenn vendin nga një ekonomi e planifikuar në një ekonomi të tregut të lirë, pamja e Shqipërisë ka ndryshuar dukshëm si ne drejtim negativ ashtu edhe ne ate pozitiv.
Largimi nga izolimi politik dhe ekonomik, i imponuar nga regjimi komunist, solli në jetë probleme të shoqërisë dhe me karakter ekonomik, të cilat kontribuan në shtimin e lëvizshmërisë së popullsisë në hapësirë. Ngjarjet e turbullta politike që pasuan procesin e demokratizimit, kompromentuan zhvillimin e qendrueshëm ekonomik dhe, për rrjedhojë, e zhytën një pjesë të madhe të shoqërisë në varfëri. Për shkak të infrastrukturës së vjetëruar të industrisë shqiptare, prodhimi industrial u pakësua në mënyrë të konsiderueshme pas tranzicionit, madje në disa raste këto industri u detyruan të mbyllen.
Por pertej ketyre, duhet pasur parasysh edhe fryma e re ekonomike dhe sociale qe solli emigracioni si fenomen.
Levizja e lire e njerezve, tregetia e lire, lidhja me vendet e perparuara, te gjitha keto bene qe Shqiperia hap pas hapi, te jete me afer anetaresimit ne BE.

***“E duam Shqipërinë si e gjithë Europa”.***

**Bibliografi:**

1. https://sq.wikipedia.org/wiki/Emigrimi
2. http://www.instat.gov.al/media/239298/migracioni_ne_shqiperi__mnesturi.pdf
3. https://www.bankofalbania.org/web/Historik_i_shkurter_i_Bankes_5338_1.php
4. https://www.bankofalbania.org/web/pub/BUNDO_LUCI_CANE_shqip_1237_1.pdf

